Qyteti pa Reklama (Kreu XIV)

-Kanë dy ditë që rrinë gjer natën vonë, seç kanë, zihen, hahen, djem të rinj, - tha nëna e Stelës, duke trazuar prushin e mangallit.
Dy motrat shikuan njëra-tjetrën pa folur. Kur nëna doli jashtë, Diana pyeti:
-Si duket ky mësuesi i ri?
Stela uli sytë.
-Ku di unë?
-Ai është simpatik.
-Mua s'më duket dhe aq. Megjithëse Shpresa e klasës sonë s'e heq nga goja. Si s'ka turp edhe ajo.
-E pse të ketë turp?
-Ua, po për profesorin a mund të...
Diana qeshi me të madhe.
-Sa budallaqe bëhesh moj Stelë, eh... - ajo psherëtiu lehtë, duke ia ngulur sytë motrës. Sa e bukur ishte Stela! Tre vjet më parë, kur Diana iku jashtë shtetit, e la motrën akoma vajzë pesëmbëdhjetëvjeçare, të hollë, sikur do thyhej. Kurse tani, duke vështruar sytë e saj butësisht të errët, gjinjtë e rrumbullakët, format e belit dhe të këmbëve, qafën e bardhë, të lëmuar, ajo thoshte me vete: Jo s'mund të jetë engjëll Stela. Si i mban gjunjët dhe si vështron. Këto tre vjet ndarjeje e kishin larguar Dianën nga e motra. Pastaj, të dyja kishin ndryshuar shumë. Ja, edhe ajo kur u nis jashtë shtetit ishte sa Stela, veç jo kaq e bukur, megjithatë, simpatike, bile shumë. Ajo atëherë ishte vajzë e paputhur, kurse Stelës i dukej motra e mbështjellur me një vello misterioze, me atë avullin e përshkuar nga reflekset e reklamave të qyteteve të mëdha jashtë shtetit. Sa kishte treguar Diana atë ditë për bulevardet e mëdha, dritat, restorantet, dancingjet. Diana kishte qenë në ato lokale kishte vallëzuar, kishta dalë për krahu me djem. Po sepse i vinte rëndë Stelës që ta pyeste me hollësi.
-Po ti? - ja preu mendimet e motra, - a ke ndonjë djalë?
-Jo, - u përgjigj Stela.
Ato prapë vështruan njëra-tjetrën në sy. Sytë e Dianës shkëlqenin si një dritare kujtimesh, kurse ato të Stelës qenë të menduar, të përshkuar nga kureshtja e jetës që s'e njihte. Sa ishte rritur Stela! Jo, jo, ajo s'ishte aspak engjëll dhe, si për të pohuar këtë mendim të fundit të së motrës, papritur Stela pyeti:
-Po ti Diana ke shëtitur me djem atje?
-Posi.
-Po ke dashuruar?
-Eh, si të them. Ndoshta më është dukur. Po atje s'është si këtu. Çdo vajzë ka shumë djem dhe çdo djalë, gjithashtu. Një herë me njërin, një herë me tjetrin... Prit pak, tani do të të tregoj. - Diana u ngrit tërë gjallëri që, më në fund, gjeti një njeri që mund t'i tregonte jetën jashtë shtetit. Ajo hapi një nga valixhet e saj dhe nxori një çantë të zezë.
-E shikon këtë? Këtu janë telefonat e të njohurve që kam, sipas emrave. Këtu janë shënuar takimet, ja lexo.
Stela u afrua. Ishte një ditar në shkruar në gjuhë të huaj.
-Po ta përkthej. E enjte 14, Roberti në Metro "Orion". E shtunë 16, Viktori përpara kafe "Mjellmës" etj.
Stela nguli sytë mbi ato emra të shkruara pa kujdes dhe seç ndjeu në zemër. Një fletë e vogël dhe sa jetë e madhe. Si ishte vallë ajo metro "Orion" apo kafe "Mjellma"? Sigurisht, atje në metro "Orion" digjeshin drita të çuditshme dhe njerëzit vraponin, vraponin. Dhe atje prisnin djem duke pirë cigare. Ata prisnin vajzat e tyre. Ato pastaj vinin dhe ata hidhnin cigaren poshtë. Përdhe grumbulloheshin shumë cigare. Djemtë gjithmonë pinë cigare kur presin. Për çdo vajzë kishte aq bishta cigaresh për tokë. Pastaj të gjithë iknin dhe përdhe zbardhnin bishtat e cigareve.
-Më trego dhe fotografi.
-Tani.
Diana hapi një çantë tjetër. Një grusht zarfesh e fletësh shkruar në gjuhë të huaja. Pastaj fotografitë. Stela i shikoi me rradhë, duke ndjerë në shpirt një dhembje të fshehtë.
-Sa i bukur ky djali!
-Ah, ky më telefononte gjithmonë në mesnatë. Më zgjonte nga gjumi. Sa budalla!
-Po këtu, ku jeni?

-Në pyll jashtë qytetit. Na la treni elektrik. Atje kaluam natën
Stela vështronte vjedhurazi të motrën. Ajo nuk guxonte të pyeste, por, më në fund, vendosi:
-Diana, po ti... me ndonjërin prej tyre ke pasur marrëdhënie të ngushta?
Të dyja motrat u vështruan prapë sy ndër sy. Sytë e Dianës kishin një zjarrmi të çuditshme.
-Ti më pyet jam vajzë apo jo?
Stelës seç iu drodh në zemër. Sa e guximshme ishte Diana. Ajo deshi të pyeste pikërisht këtë, por s'mundi as ta mendonte, bile, kaq zhveshur.
-Po, - pohoi me drojtje Stela.
Diana uli pak sytë, duke trazuar mekanikisht fotografitë. Stela u pendua që pyeti. Por tani ishte vonë. E shkreta Dianë, si i uli sytë.
Diana psherëtiu e lumtur me një buzëqeshje turpërisht ironike.
-Jo, unë s'jam vajzë.
Stelës në çast iu duk sikur një aparat magjik ia largoi dhe ia veshi me mjegull motrën e saj. Ajo s'ishte vajzë. Diana, motra e dashur, sa e huaj u bë befas për të. Stela deshi të ndalte diçka, por kjo diçka ishte bërë dhe ajo s'mund të ndalte asgjë.
-Stela, ç'më shikon kështu? - Diana i përkëdheli flokët e valëzuar e të rëndë. - Ti nuk më do më? Fol, ti s'më do më?
Stela e shikonte me sy të hutuar, të zbrazur. Kishte keqardhje, trishtim apo zili në sytë e së motrës? Diana nuk kuptonte dot.
-Jo, Diana, asgjë, - u përgjigj si e humbur vajza.
Nga kati i tretë u dëgjuan tingujt e magnetofonit. Një ritëm rok-en-rolli dhe një grua që këndonte me një zë si jehonë.
-Shkojmë të dëgjojmë muzikë, tha Diana, - se më ka marrë malli për një danc. E njeh, Dorian Gej këndon.
-Jo, - tha Stela, - Mamaja s'më lë.
-Ama dhe ti, ç'hyn mamaja këtu?
Sa kishte ndryshuar Diana, sa e guximshme ishte bërë Diana. Kjo Diana, motra e saj.
Të dy motrat po bëheshin gati të trokisnin në derën e qiraxhiut, kur magnetofoni befas heshti.
-Ptu, t'i ... nënën, shiriti u këput, - u dëgjua zëri i Gjonit. Ato të dyja nuk deshën të hynin në këtë qetësi. Dy të tjerë seç bisedonin.
-Sidoqoftë, kurrë s'pranoj që respekti ndaj letërsisë dhe popullit tim është një paragjykim.
-Ore, të mbushet koka ty, ne jemi njerëz të shekullit njëzet, shekullit atomik, pushtojmë hënën, rrëzojmë yjet, ne duhet ta shtypim moralin e vjetër. Si ka thënë Migjeni:
Ne të birtë e shekullit të ri,
që plakun e lamë në "shejtnin" e tij.
Magnetofoni buçiti duke mbytur zërat. Motrat hynë. U prezantuan. U ulën. Djemtë e rinj përnjëherë u gjallëruan. Gjoni dukej i lumtur. Ai vuri tangon për të vallëzuar dhe mori Dianën, duke mos guxuar të merrte Stelën. Sa ia kishte turbulluar përfytyrimin këto net kjo studente e ardhur nga vise të largëta, për të cilat digjej zemra e tij. Ata menjëherë zbuluan te njëri-tjetri patosin që i bashkonte : etja për botën e madhe dhe përçmimi për provincën. Por, ndërsa Diana do të ishte pas dy javësh përsëri jashtë shtetit, ai i mjeri do të mbetej atje.
Ndërsa vallëzonte e bisedonte me Dianën, Gjoni dy herë i poqi sytë me Stelën. Ajo se si i dukej sonte, e rritur, serioze dhe e menduar.
Tangon tjetër Gjoni mori Stelën. Hera e parë që vallëzonte me të. Eugjeni mori Dianën. Mentori buzëqeshte filozofikisht. Diana vallëzonte shumë ngjitur. Gjoni e afroi pak Stelën, sa i ndjeu aromën e flokëve. Ajo nuk kundërshtoi, përkundrazi e hapi pak krahun që ai të kishte mundësi ta kapte më mirë nga beli. Gjoni mundohej ta vështronte në sy, por fytyrat e tyre qenë shumë pranë. Vetëm afër fundit Stela i ngriti pak sytë. Gjoni ndjeu në zemër një furi të ngrohtë, sikur dikush i hapi një rubinet avulli të nxehtë.
Pastaj Gjoni me Dianën kërcyen një mambo. Stela shikonte me admirim lëvizjet e tyre. Sa shkojnë me njëri-tjetrin, mendoi dhe një pikëllim i mbushi zemrën. Diana ishte nxehur nga muzika. Ajo kishte pothuaj një muaj që nuk kishte takuar asnjë mashkull. Ulërima e saksofonit i zgjonte të gjitha dëshirat në trupin e saj të ri dhe të bukur. Sa e rrezikshme është Diana, mendoi Stela me një frikë të pakuptuar në zemër. Si vështronte ajo, si lëvizte. Edhe Gjoni ishte nxehur. Ai nuk e vështronte më

Stelën. Frika në zemrën e Stelës u kthye në xhelozi ndaj së motrës. Po pse Gjoni që e vështronte gjithmonë në sy, i kthente tani kryet? Edhe ta vështronte, tani ajo nuk do t'i hiqte më sytë, veç ta shikonte. Më mirë të mos kishin ardhur fare dhe Diana nuk do të ishte njohur me të. Megjithatë, asaj nuk i interesonte kjo punë. Pse ç'ishte Gjoni për të? Profesor dhe asgjë tjetër. Po, po kështu ishte. Le të buzëqeshte Diana sa të donte. Ç'punë kishte Stela? Diana vajzë e tillë u bë, e shthurur, oh, si s'ka turp kjo motra e saj.

Muzika e xhazit sikur i rrihte me kopan mendimet e Stelës, duke i përplasur nga një mur në tjetrin, duke i kapur prej flokësh, prapë duke i ngritur në tavan dhe prapë duke i përplasur në dysheme.

Diana e dridhte trupin si gjarpër. Eugjeni thërriste "Jepi!" herë pas here. Mentori prapë buzëqeshi. Sa kërcisnin takat e Dianës! Një sorrë qëndroi te pezuli i dritares. Xhamat qenë veshur avull dhe sorra nuk dukej qartë. Në librin e këndimit të klasës IV fillore kishte një vizatim, ku një harabel çukiste jashtë dritares. Se si iu kujtua kjo Stelës papritur. Sa larg ju duk ajo kohë. Tani sorra s'dukej më pas xhamit. Diana qe mbytur në djersë. Çudi si nuk i thyheshin takat. Ajo po qullej. Dhe vështrimin sikur e kishte të djersitur. Sa gjë e shëmtuar është djersa, mendoi Stela. Ajo e urrente djersën. Asaj iu kujtuar një frazë nga libri i historisë: "normandët e fitonin me gjak atë që mund ta fitonin me djersë". Sorra u ul prapë te dritarja. Jashtë qe ftohtë dhe asgjë s'të kujtonte djersën. Sikur takat e Dianës të mos ishin çeke, ato tani do të thyheshin. Më mirë që takat mos të ishin çeke. Vetëm mos të përdridhte këmbën, kur të thyheshin. Jo, jo, këmbën s'duhet ta përdridhte.

Befas hyri nëna. Ajo shkuli faqet kur pa Dianën që kërcente në atë mënyrë. Atë mbrëmje kjo u bë shkak për grindje familjare. Diana nuk deshi t'u lëshonte udhë prindërve në asnjë mënyrë. Ajo fliste me ca idera që i thernin si thika të ftohta pleqtë e shkretë.

-Pu-pu, na u prish vajza, - murmuriste nëna pas çdo pauze. - Të thashë, burrë ziu, atëherë që të mos ta dërgojmë në atë Evropë të nëmur. Pu-pu, na iku vajza! Po ai goxha djalë si s'kish turp që hidhej sikur i kishte hyrë një krimb në b.... Ua, ua, ua, është edhe dhaskal, ç'mësues, dhaskal përmbysuri është ai.

Atë natë dhe më vonë, kur Diana hapte bisedë për Gjonin, Stela dëgjonte me nervozizëm dhe ishte e paqetë gjersa biseda mbyllej përsëri.

Vonë fjetën atë natë të zotët e shtëpisë. Të dy motrat ranë të flinin bashkë, si zakonisht, në krevatin dopio.

-Stela!

-Ti më more tërë kuvertën.

-Tërhiqe vetë.

-Ti ç'ke kështu? Mos je e sëmurë?

-Jo.

Fëshfërinë çarçafët dhe një palë flokë u fërkuan mbi jastëk.

-Diana!

-Hë.

-Ç'ndjen kur puthesh?

-Uh ti, fëmijë!

-Më thuaj.

-Ç'të të them. Po ja ndjen diçka të çmbël si bonbone.

-Ti tallesh. Mua më duket se kur puthesh nuk ke qejf të hash.

-E vërtetë.

-Po pse psherëtive?

-Unë, jo... kot.

-Diana!

-Hë, ç'ke. Fli tani.

-Po kur... ç'ndjen?

-Dëgjo Stela. Kurrë s'duhet ta bësh atë. Morre vesh? Kurrë. Do të pendohesh tërë jetën pastaj. Dëgjon?

-...

-Dhe tani fli. Mua po më mbyllen sytë. Natën e mirë.

-Natën e mirë!

Pas pak Diana fjeti. Në dhomë ishte errësirë dhe qetësi e plotë. Dëgjohej vetëm gërhitja e lehtë e gjyshes dhe tiktaku i orës së vjetër. Stela kishte të nxehtë, i dhimbte koka. Mundohej të flinte, por s'mundte. I dukej sikur në tru i shtypej një turmë mendimesh, që përpiqeshin të dilnin si nga një portë e ngushtë, por nuk mundnin. O Zot, sa shumë mendime, dhe sa të palidhura dhe ç'budallallëqe! Po a nuk

mundte të mos mendonte asgjë? Jo. Ca fiksime pa kuptim i nguleshin si gozhdë dhe s'i shqiteshin. Ndonjë gjysmë vargu dy nota të një melodie, fraza pa lidhje. Tamam sikur ia ngulte njeri me çekan. Sa shumë gozhdë. Dhe sa shponin. Gozhdë të rënda.
Duke u kthyer sa nga një krah në tjetrin, kofshët e saj prekën ato të së motrës, që flinte në shpinë. Ah, ja kush e bezdiste, trupi gjysmëlakuriq i së motrës, që shtrihej i ngrohtë dhe i zbuluar pranë saj. Ah, ky trup ishte për Stelën misterioz. Në këtë trup të bardhë e të lëmuar s'kishte vend që të mos qe përkëdhelur nga duar mashkulli. Kushedi sa herë ishte shtrirë kështu Diana, lakuriq, me djem të huaj në krevat. Fantazia e çmendur e Stelës me një shpejtësi të rrufeshme krijoi përnjëherësh dhjetëra përfytyrime meshkujsh, që i përkëdhelnin të motrën e zhveshur.

Stela vetvetiu u tërhoq pak sikur të trembej se mos ato hije, që përfytyrimi i saj vizatonte, e preknin dhe atë me duart e tyre të ashpra prej djemsh... Ta preknin, ta përkëdhelnin, ta shtrëngonin fort... Ajo ndjeu një valë të ngrohtë t'i ngjitej në trup dhe u kthye përmbys për t'u qetësuar ca. Ajo kishte dëgjuar se vajzat ktheheshin përmbys kur i trembeshin vetes.
Tang, tang, tang.
Ora ra tre pas mesnate.
Autorët I » Ismail Kadare

Qyteti pa Reklama (Kreu XV)
Qyteti pa Reklama (Kreu XVII)
E merkure, 13-06-2007, 11:28pm (GMT)

Duke rregulluar kravatën përpara pasqyrës, Gjoni thoshte me mend se, së paku, sonte do ta shihte Dianën në mbrëmjen e gjimnazit të Vitit të Ri. Ç'dreq vajze! Përse i largohej vallë? Ajo aq lehtë iu dorëzua, kurse tani... Mos vallë nuk ishte "kënaqur" prej tij? Ai e kalonte rrëshqitazi këtë mendim në tru, dhe e dëbonte i turbulluar. Kush i merr vesh punët e femrave. Luiza Angoni i kishte thënë që s'ishte i keq. Por Luiza ishte mall vendi.
Pa orën. Kishte edhe një orë gjer në fillimin e mbrëmjes. U ul përsëri në tryezën e punës, ku kishte hapur gjithfarë leksionesh. Gjer tani kishte hartuar tre rreshta tekst fals. Kjo i kishte kushtuar një javë punë pothuaj të pandërprerë. Kishte bërë me dhjetëra variante lidhje frazash. Çdo fjalë e kishte kontrolluar sipas rrënjës, prejardhjes dhe ndryshimeve historike. Listat e diftongjeve indoevropiane dhe latine, me gjithë ndryshimet e tyre, i shtiheshin në gjumë. Asnjë nga studentët e Universitetit nuk do të kishte punuar kurrë me kaq ndërgjegje. Ishte hera e parë sonte që do të dëfrente pak në mbrëmje.
Mbrëmja e Vitit të Ri qe e mërzitshme. Sipas zakonit, doli plaku dhe i riu, këmbyen këshillat, pastaj dikush lexoi orën gazmore. Pastaj filloi vallëzimi. Ca gagarelë, me në krye Qimo Papën, që s'linte mbrëmje pa vajtur, sepse merrte pjesë në një orkestër, kërcenin sipas stilit të ri, po kërcenin kaq keq, sa Gjonit i vinte neveri. Sidomos ai urrente Qimo Papën, i cilin sonte i kishte vënë synë Stelës. Qimua e shikonte me një vështrim të çiltër, sikur i përmendte çdo minutë "e di, or mik vëllai ç'ke pësuar, kot ma mban atë kravatë të lidhur bukur e ata sy m'i përdredh aq rreptë, unë t'i di sekretet, hi, hi".
Por më e keqja ishte se vallëzonte dendur me Stelën. Ajo kishte ardhur bashkë me të motrën. Dukej kaq e bukur, kaq krenare dhe njëkohësisht aq e trishtuar. Me të dy motrat rrinte Luan Konomi, veshur bukur. Ai seç tregonte. Ata njiheshin me Dianën. Rreth e rrotull zhurmë e pandërprerë. Tinguj, fytyra të qeshura dhe të mërzitura. Lame Qorri, që e hiqte veten si Childe Harold i N. rrinte në një kënd me fytyrë të vrerosur, prapa një reje tym dyhani, që e nxirrte shtëllunga-shtëllunga si mendimet e tij mjegullore.
Ai përfytyronte një kuvertë vapori. Në breg një shami që lëkundet. Ai largohet. Ai mërgohet s'e di as vetë ku. Dhe ai ka në krahë një pelerinë si të Sevos. Lame Qorri tund dorën. Lame Qorri pastaj shikon orën, atij po i shkon ora e duelit. Ai e shtrin përdhe kundërshtarin dhe mbështillet me pelerinë nga era. Sa mjegull ka përsëri. Tani ai mendon korridoret e errëta të një haremi. Ai ecën me shpatë në dorë atje ku e priste "ajo". Lame Qorri s'kishte puthur kurrë grua në jetën e tij. Ai e thithte tymin dhe i vinte për të vjellë. Ai e shihte çdo gjë me përbuzje përreth. Në

tavolinën e nderit, drejtori i gjimnazit me nja dy të ftuar bënin bisedë mbi fluturimet kozmike, se si, për çudi, në kohën tonë mund të hash mëngjes në Moskë e drekën në Tiranë, se si më tepër vonon nga Ura e Lanës në aeroport të Tiranës se nga Tirana në Pekin etj., etj.
Gjoni gjeti rast të merrte në vallëzim Dianën. Ajo i qëndroi me shumë hundë. Ajo vazhdimisht vallëzonte me Luan Konomin
-Çudi me juve, - tha ai, - nuk e kuptoj qëndrimin tuaj, unë s'ju kam bërë asgjë të keqe, apo ndoshta ju kam ofenduar pa dashur? Përgjigjuni së paku.
-Ç'doni prej meje? - tha vajza.
-Të di përse jam fajtor, në qoftë se jam.
Ajo heshti një hop.
-Ju nuk jeni për asgjë fajtor, fajtore jam unë. S'dua të përsëritet një gabim, një çast dobësie. Dhe ju lutem, mos më thirrni më për të vallëzuar. Qartë?
Gjoni ngeli si i hutuar. Muzika pushoi. Ata u çlidhën. Ai nuk kishte vënë re se si Stela ndiqte me sy çdo lëvizje të tyre. Tani të dy motrat seç pëshpëritnin.
"Dreqi ta marrë, asgjë s'kuptoj", tha me vete dhe u shti në turmë të kërkonte Eugjenin dhe Mentorin. Ata pinin konjak në bufe.

Më në fund, pas tri ditë grindjesh, ku u përpoqën si në duel filozofira, botëkuptime, perceptime të botës, moralë të vjetër e të rinj, citate të marra andej-këndej, pas ca dyshimesh e lëkundjesh, Gjoni me Mentorin e mposhtën Eugjenin kokëfortë. Erdhi, më në fund, ajo mbasdite e dëshiruar, kur u mblodhën në dhomën e Gjonit për të biseduar konkretisht për punën që do të bënin. Përpara kishin për të zgjidhur disa probleme: e para, të përcaktonin përmbajtjen e tekstit fals dhe vjetërsinë e tij. Nga këto varej një pjesë e vlerës së dokumentit. E dyta, duhej rindërtuar me kujdes gjuha e vjetër e tekstit në bazë të lidhjeve të gramatikës historike. Kjo i përkiste kryesisht Gjonit. E treta, ishte, si të thuash, zgjidhja teknike e problemit, domethënë shkrimi i tekstit me ngjyrë speciale dhe një nga punët më të vështira: vjetërsimi artificial i letrës ku do shkruhej teksti. Këto të fundit i përkisnin Mentorit, si kimist.
-E, si thoni shokë, a do të krijojmë (Gjoni nuk donte të përdorte fjalën "falsifikojmë") ndonjë dokument që dihet i humbur apo ndonjë dokument të panjohur fare? Kryesorja është që të ketë vlerë, të krijojë diskutime dhe interes.
-Po ja, për shembull, sikur të krijojmë letrën e humbur të murgut Brokhard, që vërteton se shqipja ishte shkruar qysh në shekullin XIV, - tha Mentori.
-Si shumë e guximshme, - vërejti Evgjeni, - si thua Gjon, ty të kemi kryetar.
-Kjo është e pamundur. E para, se letra e murgut Brokhard është shkruar në gjermanishten e vjetër, kështu që duhet rindërtuar një gotishte që edhe gjermanët vetë e kanë të vështirë. E dyta, dhe kryesorja, është se letra e tij ishte një raport papës apo perandorit, s'e mbaj mend mirë, i cili duhej gjetur në arkivat e tyre. Sepse, fundja, s'ishte veçse një kalimtar në Shqipëri. Kështu që do të nuhatej menjëherë hileja.
-Më mirë ta bëjmë vetë. Ç'na duhet të fusim hundët tek të tjerët. Po sikur të gjendet pastaj letra e murgut?
Të tre qeshën me fjalët e poetit.
-Unë mendoj kështu, - tha Gjoni. - Krijojmë një dokument, ku të vërtetohet teza e kryetarit të Akademisë së Shkencave, se toskërishtja është shkruar përpara gegërishtes. Me këtë rast dokumenti do të ketë vlerë më të madhe, sepse pohon tezën e kryetarit dhe jeta na mëson që me të mëdhenjtë duhet ta kemi gjithmonë mirë. - Fjalët e fundit i tha me të qeshur.
-I ke rënë në të, - tundi kokën Mentori.
-Dhe do ta hedhim në baltë profesorin O.B. në lidhje me ca forma të participit të shqipes së vjetër. Në dokument vemë ca forma, që vërtetojnë të kundërtën e tezës së tij.
-Ah, jo, jo, veç mos ketë larje llogarish personale, Gjon, - ndërhyri Mentori. - Më duket se të ka kthyer tri herë në provim dhe...
-Bah, - kundërshtoi Gjoni, - për mua fatet e gjuhës shqipe janë më lart se çdo ambicje personale.
Eugjeni qeshi me vete. Dhe Mentori qeshi me mend.
-Po mirë, - pyeti ky i fundit, - ç'përmbajtje do t'i vemë dokumentit, ti the se

vlera varet nga përmbajtja gjer në njëfarë shkalle.
-Pikërisht për këtë duhet menduar mirë. Ah, prisni, më duket se e gjeta, për nder, e gjeta, - thërriti Gjoni. - Gjeta kyçin, dëgjomëni, me një gur vrasim dy zogj, lere se ç'do vejë. Oho, qejf i madh.
-Po nxirre, të shkretën.
-Gjithë vlera e dokumentit, përveç lavdisë që do t'i japë kryetarit të Akademisë, do të qëndrojë në faktin që ky do jetë dokument jo fetar, siç janë të gjitha dokumentet e vjetra të shqipes, por laik. Kështu që do të dalë se dokumenti i parë i shqipes së shkruar është laik. Kjo ka domethënie të madhe, më kuptoni? Kurse nga ana politike, është ideale fare.
-S'e ke keq, tha Mentori, veçse ca e guximshme.
-Ama do bëjë furore, ë?
-Do bëjë që ç'ke me të.
-Komedi do jetë sikur të fusim atje ndonjë aluzion për luftë klasash, atëherë do çmenden të tërë në Akademi, propozoi Eugjeni.
-Ç'ne, - kundërshtoi Gjoni. - Kjo do bjerë erë, pastaj. Unë mendoj të bëjmë kështu... megjithëse ti Eugjen na dhe një mendim të shkëlqyer. Dëgjoni, ne do të bëjmë një tekst, ku fshatarët e një fshati i luten kishës që, për arësye të zisë së bukës, t'i falë të dhjetat. Me këtë rast, kush është i etur, do të gjejë një fije luftë klasash.
-O, s'ka nevojë, ata do nxjerrin pastaj dhjamë nga pleshti. Për këtë janë mjeshtër.
-Unë them t'i vëmë datën... ta zëmë 1387, domethënë shumë vjet përpara formulës së pagëzimit.
-Në rregull fare.
Gjoni ishte skuqur pak nga dehja. Edhe të tjerët ishin të gëzuar. Të fillojmë sa më parë, sa më parë. Detyra kryesore i përkiste Gjonit dhe Mentorit. I pari duhej të studionte seriozisht shumë gjëra, të rilexonte leksionet e gramatikës historike dhe të latinishtes dhe tekstet e vjetra toskërisht. Kurse Mentori do të merrej me formula kimike për të përgatitur tretësirat e duhura. S'ishte e lehtë të krijoje letër të bërë me bojë 500-vjeçare.
-Po unë? - pyeti Eugjeni, - inspektor do të jem?
-More me tërë mend, sikur Eugjeni të krijojë ndonjë gjë, si të thuash, rezervë për çdo rast. Hë, ndonjë vjershë, bejte apo lutje fetare.
-Punë e bukur, besa, - qeshi Eugjeni.
-Pse çuditesh ti Eugjeni, të kujtohet kur thamë "ah, sikur të gjejmë veprën e humbur të Çajupit: "Këngë dhe vome për luftën e madhe"? Kapito? - Gjoni kaq shumë kishte nxitur, këto kohë, te shokët e tij etjen për kërkime, saqë tani fliste i sigurt fare.
-Domethënë, tani të bëjmë edhe veprën e Çajupit?
-Pse mos ta bësh? Për ty nuk është e vështirë të imitosh stilin e tij. Vetëm nja dhjetë vjersha, të tjerat gjoja ishin grisur nga dorëshkrimi. Me këtë rast do të bëhet sensacion i madh, sidomos kur tema kundër luftës është kaq aktuale sot. Pastaj ti e kthen përmbajtjen si të duash. Lexo edhe një herë leksionin e luftërave në imperializëm dhe do të jesh brenda.
Gjoni edhe vetë çuditej se sa me lehtësi i pillte sot mendja idera. Truri i tij ishte në një gjendje të frymëzuar, që zbulonte dhe nuhaste si një aparat modern i përsosur.
Biseda e miqve u shndërrua në tingëllimë gotash. Pinë për gjuhën shqipe të shkruar para Formulës së Pagëzimit dhe për zbulimin e madh të veprës së humbur të Çajupit. Një dyshim i lehtë si mjegull ishte ulur në tryezën e tyre nga sfera të panjohura. Parandjenja nuk u jepte asnjë përgjigje.

## Qyteti pa Reklama (Kreu XVI)

Ndërsa Stela numëronte çdo ditë që i ngelej së motrës dhe ndiqte me shqetësim lëvizjet e saj, Diana mendonte se nuk do të ishte keq, që për këto dy javët që i ngelën, të shtinte në dorë Gjonin. E vërteta qe se kaq shumë e kishte marrë malli për dashnor, sa i dukej se nuk kishte pasur kurrë në jetë. Ç'humbte ajo nga kjo gjë? Në fund të fundit, do ta shante ca e ëma, po ta pikaste, dhe asgjë. Po asaj aq i bënte. Gjoni s'ishte i keq, bile ishte shumë simpatik. Dukej që edhe ai, si ajo, qe

malluar për femër. Njihej nga sytë. Këtë dritë të çuditshme në sytë e Gjonit, e njihte Diana mirë. Ajo e kishte parë të digjej qindra herë, kur kthehej vonë, jashtë shtetit, në konvikt, në sytë e burrave, që rrinin e prisnin pranë hyrjes së metrove, që u pëshpërisnin misteriozisht grave dhe që pastaj prapë nguleshin si shtylla aty-këtu, duke lëvizur kokën djathtas e majtas, pikturë e trishtë e jetës beqare. I shkreti djalë! Pse të mos i falte pak gëzim? Vetëm se këto ditë, se ç'dreq kishte që s'e ngrinte kokën nga librat.
Diana vështronte qytetin e ngrirë pas xhamave të dritareve të mëdha. Ca figura të zeza lëviznin andej-këndej. Oxhaqet nxirrnin tym të kaltër. Ajo bluante në kokë mendime pa lidhje. Sa e çuditshme ishte bota! Dy njerëz të huaj takojnë njëri-tjetrin, në fillim puthen, pastaj fërkohen dhe prapë shtrëngohen. Të mendosh, pastaj, se nga kjo ndiejnë kënaqësi supreme këto dy krijesa njerëzore. Po, në të vërtetë ku është kënaqësia? O Zot, sa gjëra abstrakte, të gjitha budallallëqe.
Hyri Stela. Dukej që kishte qarë. Sytë e skuqur nga lotët i dukeshin edhe më të bukur.
-Ç'ke moj motër? - e përkëdheli Diana. Stela nuk fliste. Hodhi çantën në një qoshe dhe zuri të zhvishej. - Mos ke marrë gjë ndonjë dysh? Më thuaj, kush?
-Kimia, - u përgjigj me mërzi motra.
-Ai me syze, që vjen te qiraxhiu ynë?
-Po.
-E pse s'thua? Që tani do të shkoj te Gjoni. Të ketë turp, e ka shok.
-Jo, jo Diana.
-Do shkoj, posi, t'i them të të ngrejë herën tjetër, të marrësh pesë. Budallaqe, është fundi, duhet ta ndreqësh notën.
Duke folur, Diana hodhi një triko krahëve dhe po rregullonte flokët para pasqyrës. Sa rast i bukur për të shkuar te qiraxhiu simpatik. Ideale fare. Po ç'kishte kjo Stela që nuk donte? Ah, kjo Stela që nuk merrte vesh nga bota.
Stela me sy të hutuar, po i lutej motrës të mos shkonte, por Diana s'ia vinte veshin. Toni i motrës së vogël sa vinte bëhej më i vendosur, më i egër.
-Diana, nuk dua, dëgjon? Nuk dua të shkosh.
-E unë do të shkoj, se të kam motër, - ia preu Diana dhe u sul nga dera.
Stelës nga inati i shpërthyen lotët. U dëgjuan takat e Dianës nëpër shkallë. Këtë të ecur nazik e njihte Stela mirë. Sa e rrezikshme ishte Diana. Ajo në fillim as vetë s'e kuptoi pse iu duk hata të vajturit e Dianës te Gjoni, pastaj çdo gjë po i qartësohej. Mekanikisht pa orën, sa do të vononte Diana vallë. Një shqetësim i egër po e brente. Ah, ky dysh i mallkuar, s'mjaftonte vetëm kjo, po, na, dhe Diana. Ajo tani po ia tregon punën atij dhe, me siguri, e vështron me ata sy të paturpshëm. Ja dhe magetofoni zu të dëgjohej. Me siguri nisën të vallëzojnë. Ajo e vështron prapë. Kur njerëzit flasin për gjëra serioze nuk duhet të vështrohen ashtu, në asnjë mënyrë. Kjo është hipokrizi, kjo duhet të jetë e papranueshme nga shoqëria, nuk duhet jo. Megjithatë Diana e vështronte atë në sy, ajo këtë e dinte mirë, ja, sikur i kishte përpara. Sa e keqe ishte Diana! Të vinte sa më parë, ç'priste akoma, kaluan dhjetë minuta. Ideja se shkak që Diana të shihej me Gjonin kishte qenë vetë ajo, e nervozonte Stelën në kulm. Ajo nuk duroi më. Kishin kaluar njëzet minuta. Veshi pantoflat dhe ngjiti ngadalë shkallët. Gjunjët i dridheshin, herë-herë kërcisnin shkallët, në korridor kaloi gjyshja, duke zvarrisur fustanin e gjatë. Stela ndaloi para derës së Gjonit. Ajo vështroi përreth. Sa e huaj i qe bërë kjo pjesë e shtëpisë tani. Këtu, ato të dyja me Dianën, kur ishin të vogla, dilnin mëngjeseve dhe u hidhnin bukë harabelave në ballkon. Një ditë, një çapkën i lagjes goditi me llastik një harabel dhe ai ra i ngordhur mbi thërrimet e bukës. Sa kishin qarë atëherë të dy motrat. U dukej sikur ato kishin qenë shkak për vdekjen e zogut të vogël.
Stela i largoi kujtimet dhe vuri veshin. Muzika nuk e linte të merrte vesh asgjë, Papritur muzika heshti. U dëgjua kërcitja e thatë e rrotkave të magnetofonit, fëshfëritja e shiritit që, siç duket, u këput dhe pastaj heshtje. Asnjë lëvizje hapash, asnjë zë, askush s'po avitej te magnetofoni. Stelës i rrihte zemra me tërbim, dukej sikur dikush i pomponte ajër në gjoks dhe i krijonte kështu një zgavër të tmerrshme, që po e mbyste. Ajo vuri veshin tek vrima e çelësit. Një lëvizje e lehtë, kërcitje dërrase, pastaj një ah i zgjatur femre. Një dorë sikur i ra me sëpatë gjunjëve. Ajo u tërhoq ngadalë, si hije dhe, mbasi u fut në dhomë, ia plasi të qarit përmbys mbi krevat. E poshtra! Sa djem kishte atje jashtë shtetit, vetëm ky i mbeti vallë?
Pas pak erdhi Diana. Në fytyrën e saj ishin gjurmët e të skuqurit. Sytë i shkëlqenin nga një lodhje e lumtur.

Stela u ngrit, sytë i ndritnin të egër dhe të bukur. Diana buzëqeshi si fajtore.
-Çdo gjë u rregullua, mos më mbaj mëri. Pasnesër do të ngrihesh në kimi.
-Ah, ti kurvë...
Ishte hera e parë në jetë që Stela përdorte një fjalë të tillë. Ajo bile kishte pasur frikë ta mendonte këtë fjalë më përpara. Aq më tepër, për të motrën.

Qyteti pa Reklama (Kreu XIX)

Të nesërmen dy të dashuruarit ishin të zbehur nga pagjumësia. Stela vështronte e çuditur syrin e nxirë të tij dhe asgjë nuk kuptonte. Ato vështrime plot mall të saj, ai do t'i kujtonte tërë jetën.
"Jam jotja. Jam jotja!" i përkthente ai sytë e saj. Ai gjithmonë mundohej t'i përkthente sytë e saj.
Disa herë i përkthente lehtë, disa herë me shumë vështirësi. Ajo nuk mundohej të përkthente sytë e tij. Edhe ai do të donte të mos ta mundonte enigma e syve të saj, por nuk mundte.
Në pushim, në sallën e profesorëve iu afrua Mentori.
-Gjon, ç'ke pësuar kështu?
-Lëre, mos i trego njeriut, siç duket dy miq të asaj mizerjes, Luiza Angonit... Lavirja!
-Aha, e mora vesh. Epo të shkuara... Dëgjo, dalim pak jashtë.
Ata dolën në korridorin e ngushtë plot zhurmë. Gjoni desh një herë t'i tregonte për Stelën, por pastaj intuita e tij nuk e lejoi. Kishte frikë mos Mentori ia ftohte me cinizëm gjithë atë zjarr.
-Dëgjo, - vazhdoi kimisti, - më në fund më duket se e gjeta formulën e përshtatshme. Eja sot nga unë të shikosh ca prova. Kam dy variante letrash, njëra veç e hap pak bojën speciale. Sidoqoftë...
-Mentor, - ia preu fjalën Gjoni, - më fal që ju shqetësova dhe ty dhe Eugjenin, por unë ndërrova mendje.
-Si? Sytë e Mentorit qeshën me habi. - Tallesh?
-Aspak. Puna është se ndërrova mendje. Ju po deshët bëni ç'të doni. Unë s'marr pjesë dhe s'marr asnjë përgjegjësi.
-Ç'do bëjmë ne pa ty?
Gjoni lëvizi vetullat me indiferencë.
Ra zilja. Mentori fshiu syzet dhe ndoqi me shprehje habie hapat e shokut. Eh, botë, o botë!
Edhe Eugjenit nuk i pëlqeu dorëheqja e shokut. Ai e gjykonte punën thjesht nga besa shqiptare, që s'duhej kthyer fjala. Sidoqoftë, puna u ndërpre menjëherë. Eugjeni, duke sharë e mallkuar, i mbylli në sirtar vjershat që kishte hartuar nën emrin e Çajupit dhe u betua që me Gjonin s'do përzihej më. Mentori, si më i përmbajtur, nuk prishi asgjë në marrëdhëniet me shokun dhe as e përmendi më këtë punë, duke u munduar të zbulojë shkakun e vërtetë të këtij ndryshimi. Dhe këtë shkak e mësoi shpejt.
Por miqësia e tyre u lëkund dhe u ftoh shumë.

Qyteti pa Reklama (Kreu XX)
E merkure, 13-06-2007, 11:26pm (GMT)

Gjoni s'kishte më shokë. Ai kishte mbetur fare vetëm. Ai kishte Stelën. Gjithë ditën mendonte vetëm për të. Pas shumë mundimesh, më në fund, mezi arriti t'i shkruante një pusullë në fletoren e saj të hartimit me këtë përmbajtje:
"Stela, ju e kuptoni se unë duhet pa tjetër t'ju takoj. Ju lutem shumë mos m'u largoni. Jam shumë i tronditur. Në pushimin e madh qëndroni pranë derës së laboratorit të kimisë. Ju lutem shumë".
Në pushimin e madh Gjonit i buçisnin veshët. Ai vente e vinte me regjistër në dorë përpara laboratorit, duke pirë cigare. Mundohej ta hiqte tronditjen me ato meditimet dinake mbi kozmosin dhe vdekjen, por nuk mundte. Truri dhe logjika nuk i bindeshin më. Qenien e tij e urdhëronin tani vetëm nervat.
Korridori i ngushtë ishte plot zhurmë, zëra, vrapime nxënësish. Dy vajza qanin në

një qoshe. Një prind plak se kë kërkonte. Kujdestarët e klasave kërkonin shkumës dhe dru për stufat. Ja, u duk fjongoja e bardhë. Stela po vinte. Edhe ajo ishte shumë e tronditur dhe e frikësuar. Kaloi afër, pastaj befas u kthye me një shprehje pyetëse në fytyrën e trembur. Gjoni u mundua të buzëqeshte dhe të mbante gjakftohtësinë. Ai buzëqeshi, po nuk qe gjakftohtë.
-Stela, ju do të jeni në shtëpi sonte pas orës katër? - pyeti me një ton gjysmë zyrtar.
-Po, - u përgjigj shkurt vajza.
-Dilni në korridor, ju lutem, në orën katër.
Ajo qëndroi dhe një sekondë në heshtje, pastaj iku pa e përshëndetur. Fjongoja e saj humbi në turmë. Gjoni u çlirua nga një barrë e rëndë.
Në orën katër ruante korridorin e shtëpisë. Stela doli dy-tri herë, por kaloi shpejt si hije. Ai priti në derën e tij dy orë e ca, koka i dhimbte. Ishte i dëshpëruar në kulm. Mbaroi periudha e lumturisë dhe erdhën vuajtjet, që shkaktonte dëshira për takim.
Tri ditë rresht u mundua të kapte çastin e duhur, por s'mundte. Stela trembej shumë. Edhe ai ruhej. Dëshira për të takuar Stelën, për ta pasur në krahët e tij, kishte marrë përmasa kolosale, kaq sa dukej gjë e paarritshme. Sikur dëshira të mos ishte kaq e madhe, Stela nuk do t'i dukej e paarritshme. Por dëshira ishte kolosale dhe prandaj Stela i dukej ashtu. Ai do të donte që Stela të ishte e arritshme, por nuk do të donte që dëshira e tij për të të mos ishte kolosale. Ai donte dy gjëra të kundërta dhe prandaj vuante.
Ditën e katërt arriti ta gjejë vetëm në shkollë.
-Stela, - i foli shpejt e shpejt, - ju po më çmendni, pse më bëni të vuaj?
Vajza ngriti sytë. Sa ishte dobësuar Gjoni ditët e fundit. Edhe ajo ishte hequr ca. Dashuria po i merrte frymën si një gaz i rëndë. Këto katër netë ajo s'kishte mbyllur sy dhe ishte dobësuar, por ajo ishte bërë më e bukur. Por Gjoni nuk e dinte këtë. Në qoftë se ai do ta dinte se ajo ishte bërë e bukur nga vuajtja, ai do të gëzohej dhe nuk do të vuante. Por ai s'e dinte që ajo ishte zbukuruar nga vuajtja, përkundrazi mendonte se ajo ishte zbukuruar ngaqë e detyronte atë të vuante.
-Ju pres sonte pas mesnatës, kur të flenë të gjithë, dilni në korridor. E?...
Ajo nuk u përgjigj.
-Stela, - filloi prapë Gjoni.
Poshtë u dëgjua zilja e portës. Vajza vrapoi.
-Do t'ju pres, - pëshpëriti Gjoni.
Gjithë natën ai qëndroi sipër shkallëve. Kjo ishte një torturë e tmerrshme. Çdo lëvizje minjsh, çdo kërcitje dërrase e trondiste të tërin. Korridori ishte i errët, i qetë si varr.
Po gdhinte. Atëherë ai mendoi se ndoshta Stela po flinte tani e qetë, ndërsa ai po torturohej duke u dridhur nga e ftohta. Ah, vajzë e pamëshirshme, përse ta mundonte kështu? Ç'të keqe i kishte bërë ai? Sa e donte! Kurse ajo nuk prishte, së paku, as gjumin. Fli, o zemërgure, i thirri pa zë dhe me çapa të vrara ngjiti shkallët dhe ra pa u zhveshur në krevat. Sa i lodhur ishte!
Të nesërmen ai i shkroi një pusullë dhe ia vuri në librezën e notave: "Stela, ju pres sonte pas mesnate. M'u përgjigjni, po ose jo. Ndryshe nuk do ta kontrolloj më veten". Në pushim ia përsëriti me gojë dhe ajo iu përgjigj: "Do të mundohem".
Përsëri një natë torture. Ai pinte cigare mbi krevat, duke u dridhur nga çdo fëshfërimë. Kishte kaluar mesnata, nervat i ishin tendosur në kulm. Dhjetëra herë iu bë sikur dëgjonte hapa te shkallët. Ishte era që buçiste nëpër oxhaqet, duke përplasur shiun xhameve. Ai e kishte provuar gjithmonë në jetë se kur pret diçka në tension, ajo vjen vetëm atëherë kur e humbet shpresën. Ja, tani ai po mendonte të humbiste shpresën, ta bindte veten që ajo s'do të vinte. Mirëpo ai e dinte se e bënte këtë që ajo të vinte. Domethënë ai s'mund ta humbiste dot shpresën gjer në fund. Kur arrinte ta mbyste shpresën, atëherë qetësohej dhe mendonte "tani e humba shpresën, ndoshta vjen", këtu befas lindte shpresa. Sikur ta humbte fare shpresën, nuk i duhej më as qetësia. Edhe këtu ai donte të arrinte dy gjëra të kundërta. Mirëpo duke mos i arritur dot, vuante.
Këto manovra trunore e lodhën shumë.
Po e kapiste gjumi. Kur, pa e kuptuar ishte në ëndërr apo jo, dera kërciti fare lehtë. Ai brofi në këmbë.
-Stela!
Po, ishte ajo, e heshtur, e mermertë si një nimfë kishte ngrirë te dera. Ai e tërhoqi në krahë dhe e përqafoi fort, duke e shtrënguar pas gjoksit të lodhur atë

kokë të bukur. Ishte errësirë. Ai s'dalloi dot vijën e ndarjes së flokëve. Por aromën e ndjeu më fort.
-Stela, e dashur... e dashur...
Ajo mekanikisht i përkëdhelte kokën me njërën dorë. Ajo u dha e tëra pas përkëdheljeve, me nerva të shkrehura siç ish, për herë të parë në jetë dhe pa më të voglin kundërshtim iu dorëzua e gjitha.
Akoma pa gdhirë, me hapa të dridhura, Stela zbriti ngadalë shkallët, shtyu derën dhe, duke u dridhur nga të ftohtët iu afrua shtratit të gjyshes. Netëve të ftohta të dimrit ajo flinte me gjyshen, për ta ngrohur atë. Ngriti me kujdes mbulesën dhe përnjëherësh ndjeu aromën e njohur. Plaka gërhiste lehtë dhe tërë qenia e saj prodhonte një paqe të lumtur.
Stela u mbështoll me mbulesën.
Jashtë qyteti buçiste nga ujërat që derdheshin e rridhnin nëpër pullaze, përrenj e vija të pafund. Asaj iu duk se gjer tani nuk e kishte ndjerë gjithë këtë suferinë të fuqishme. Asaj iu duk se e dëgjonte për herë të parë.
Si oshëtin çdo gjë. Sa çudi! - mendoi ajo e lodhur.